# Hyrje

Nga Umeri redijallahu anhu, transmetohet se ka thënë:

,,Një ditë ishim duke ndejur te i Dërguari i Allahut, s.a.v.s. kur u duk një njeri me rroba shumë të bardha dhe flokë shumë të zeza. Në të nuk hetoheshin shenja e udhëtimi dhe askush prej nesh nuk e njohëm. U ulë pranë të Dërguarit, s.a.v.s. duke i mbështetur gjunjët e vet mbi gjunjët e tij, i vendosi duart e veta mbi kofshën e tij dhe pyeti:

,, O Muhamed, më trego ç'është Islami:

Muhamedi a.s. iu përgjegj. Islami është:

- të dëshmosh se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguari  Zotit
- ta falësh namazin
- ta japësh zekatin
- ta agjërosh ramazanin
- ta kryesh haxhin në K'abe, nëse ke mundësi

  Ai pohoi ,, Të vërtetën e the. Ne u çuditëm! po e pyet dhe po ia vërteton.

Pastaj e pyeti: ,,Më trego ç'është Imani.

Muhamedi a.s. iu përgjigj:

-,,Imani është të besosh Zotin

- Melekët e Tij
- Librat e Tij
- Të dërguarit e tij
- Ditën e fundit dhe
- Të besosh në të caktuarit e Tij të mirës dhe të keqes.

Ai pastaj tha: Të vërtetën e the.

- Më trego ç'është Ihsani, mirësia
- Muhamedi a.s. iu përgjigj:

,,Ta adhurosh Zotin sikur e sheh ti Atë, sepse edhe pse ti nuk e sheh Atë, Ai vërtet të sheh ty.

Pastaj pyeti: ç'është çasti i Kijametit.

Muhamedi a.s. iu përgjigj: ,,Për këtë i pyeturi nuk di më shumë nga ai që pyet.''

- Më trego mbi shenjat e tij.

Muhamedi a.s. iu përgjigj:

- kur robëresha ti lind vetes zonjushë
- kur të shihen barinjët këmbëzbathur, të zhveshur e të mjerë se si garojnë në ndërtimin e godinave të mëdha. Pastaj shkoi kurse unë mbeta i habitur, e Muhamedi a.s. tha: ,, O Umer a e njohe atë që më pyeti.
- Allahu dhe i dërguari i Tij e di më së miri iu përgjegja. Muhamedi a.s. tha: Vërtet ky ishte Xhibrili, erdhi tua mësoj fenë tuaj.’’

( *MUSLIMI)*

## BERZAH
## JETA NË MES DY BOTËVE

Të gjithë njerëzit kalojnë në tri faza të jetës:

**Faza e parë:** është faza në këtë botë.

**Faza e dytë**: është faza prej momentit të vdekjes së njeriut e deri në ditën e Kijametit apo me fjalë tjera deri në ditën e ringjalljes  Në këtë fazë ndahet shpirti nga trupi.

**Faza e tretë**: është faza kur përsëri kthehet shpirti në trup sikurse në fazën e parë. Jeta të cilën e kalon njeriu në mes të dy fazave, prej fazës së parë deri në fazën e tretë quhet ,,BERZAH’’.

Këtë formë të jetës Zoti e ka caktuar, sepse njerëzit lindin gjenerat pas gjenerate, lindin në vende të ndryshme në kohë të ndryshme dhe Zoti i Madhëruar dëshiron që të i tubojë të gjithë në një ditë e ajo është dita e ringjalljes dhe pas asaj dite njeriu do të jep përgjegje për veprat e tij, nëse ka vepruar mirë shpërblehet nëse ka vepruar keq dënohet

Thotë Zoti i Madhëruar: “Çdo shpirt, gjallesë do të përjetojë vdekjen. Dhe nuk ka dyshim se atëherë, pra në ditën e Kijametit do të merrni kompenzimin  tuaj, shpërblimin e merituar. Dhe kush i ka shpëtuar dënimit të xhehennemit dhe futet në xhennet ai ka korrur fitore dhe sukses, ndërsa kjo botë është vetëm kënaqësi mashtruese”   (Ali Imran – 185)

*Pyetje*

*1.Në sa faza kalojnë njerëzit dhe cilat janë ato?*

*2.Çka është kjo botë sipas ajetit të surës Ali Imran?*

# MELAQJA E CILA I MERR SHPIRTËRAT

Zoti i Lartëmadhëruar ka autorizuar melek për marrjen e shpirtërave në momentin e vdekjes. Melaqja e cila i merr shpirtërat quhet MELEKUL MEVT.

Thotë Zoti i Lartëmadhëruar:

,, Thuaj ju bënë që të vdisni Melaqja e marrjes së shpirtërave MELEKUL MEVTI i cili është i autorizuar për ju me ju marrë shpirtin."

*Es- sexhde 11*

,,**MELEKUL MEVTI''** besimtarit i vjen në formë të mirë me erë të mirë, me rroba të bardha, dhe njëherit e përgëzon me kënaqësinë e Allahut ndaj tij si dhe i tregon se edhe ai do të jetë i kënaqur me Allahun.

,,**MELEKUL MEVTI''** pabesimtarit i vjen në formë të trishtueshme dhe e lajmëron për hidhërimin e Allahut ndaj tij dhe për dënimin të cilin do ta përjetojë në xhehennem.

**„MELEKUL MEVTI''** ka autorizim prej Zotit me i marrë shpirtat në momentin e caktuar, dhe siq tregon Ibn Abasi lindja dhe perëndimi, errësira e drita, toka e deti për të janë sikurse një njeri që ka tavolinën përpara dhe merr çka dëshiron dhe si të dëshiron.

*Pyetje*

1. *Si quhet melaqja e marrjes së shpirtërave?*
2. *Si i vjen besimtarit Melekul Mevti?*
3. *Si i vjen pabesimtarit Melekul Mevti?*
4. *Kur i merr shpirtërat Melekul Mevti?*

## BESIMTARI NË VARR

Zoti i madhëruar i ka autorizuar dy melaqe për të na pyetur neve në varr për fenë tonë dhe veprat tona.

Posa të varroset i vdekuri i kthehet shpirti në trupin e tij, i vijnë dy melaqe dhe e pyesin:

Kush është Zoti yt?

Besimtari thotë: Allahu është Zoti im.

Cila është feja jote?

Feja ime është Islami.

Cili pejgamber është dërguar te ju?

I dërguari i Allahut Muhamedi a.s.

Cila është dituria-libri juaj?

Kam lexuar K'uranin librin e Allahut, i kam besuar, e kam vërtetuar dhe praktikuar në vepër.

Pastaj e pyesin cili është Zoti yt, feja jote dhe i dërguari yt?

Zoti i Madhëruar ia përforcon fjalët dhe pa hamendje besimtari përgjigjet: Allahu është Zoti im, feja ime është Islami, pejgamberi im është Muhamedi a.s.

Nga qielli vjen një thierrje.

E ka thënë të vërtetën robi im, shtroni shtrat të xhennetit, visheni me tesha të xhenetit, hapjani dyert e xhenetit. Nga mbrendia e shpirtit vjen era e mirë, i zgjerohet gjendja dhe i zgjatet shikimi, i vjen një person me pamje të bukur, rroba të mira, erë të mirë e i thotë: të përgëzoj diçka të mirë për kënaqësinë e Allahut, xhennetin me të mira të shumta dhe të përgjithshme dhe kjo është dita e premtuar.

Besimtari pyet: Ti që më përgëzon për të mira, kush je.

Thotë: Unë jam vepra e jote.

Pastaj hapet dera e xhennetit dhe e sheh vendin e tij në xhennet.

*Pyetje*

1. *Çka ka autorizue Zoti i Madhëruar për të vdekurit në varr?*
2. *Çka ka ndodh me besimtarin në varr?*

# KIJAMETI

Kur  dëshiron All-llahu të ndodhë Kijameti do ti urdhërojë Israfilit që ti fryjë surit (bririt). Israfili do t'i fryjë  surit dhe përnjëherë malet do të fluturojnë si re, detërat do të vlojnë si uji në zjarr, do të vërshojnë menjëherë dhe do të ngatërrohen mes vete. Dielli do të errësohet , yjet do të bëhen copë e grimë dhe do të largohen nga orbitat e tyre, Toka do të dridhet në tërësi dhe do të tkurret e bymehet dhe çdo qenie me shpirt do të mbytet kështu që as në tokë as në qiellë nuk do të ketë asnjë banorë të gjallë të çfarëdo lloji.

Pastaj do t'i fryhet për së dyti surit (bririt) dhe ata përnjëherësh, do të ngrihen dhe do të jenë në pritje. *(Kur'an 39-68)*

Fryerja e dytë e surit me një zë jashtzakonisht të fortë dhe të fuqishëm.

Kështu, fryerja e parë e surit bëhet për shkatërrimin e gjithësive ndërsa fryerja e dytë e surit bëhet për ngritje, ringjallje dhe paraqitje para Zotit të Madhëruar.

*Pyetje:*

1. *Kush do ti fryejë surit në ditën e Kijametit?*
2. *Trego për gjërat që ndodhin menjëherë në ditën e Kijametit?*
3. *Sa herë do ti fryhet surit në ditën e Kijametit?*

# HASHRI

Hashri d.m.th. tubimi i të gjitha krijesave pas ringjalljes së tyre në një vendtakim apo në një hapësirë, apo në një fushë e cila përndryshe quhet arasati i ditës së Kijametit. Ky tubim i të gjitha krijesave bëhet për me u gjykue në mes tyre për padrejtësitë të cilat ia kanë bë njerëzit njëri tjetrit. Ndryshe hashrin mund ta kuptojmë si salla e gjykimit në gjykatore.

Zoti i Madhëruar në Kur'an thotë:

,,Ne i tubojmë ata e nuk mbetet asgjë prej tyre pa u tubuar.''

*El-Kehf 47*

Në një ajet tjetër thot Zoti i Madhëruar:

,,Sikurse (të gjithë) i kemi krijuar herën e parë prap do ti rikthejmë. Ky është premtimi yni dhe ne e kryejmë premtimin tonë gjithësesi.

Po ashtu edhe Muhamedi a.s. në hadith ka thënë:

,,Në ditën e Kijametit njerëzit do të tubohen në një vend të bardhë, të pastërt për të cilin nuk di askush asgjë''.

Në një hadith tjetër Muhamedi a.s. thotë: ,,Në ditën e Kijametit njerëzit do të tubohen të zbathur, të zdeshur dhe pa asgjë në trupin e tyre'' (të pa bërë synet).

Në atë ditë dielli afrohet shumë afër krijesave, e forcon nxehtësin dhe djersët shkojnë rrëke, disave djersët do tu arrijnë deri në zogjët e këmbëve të tyre, disave deri në gjunj, disave deri në fyt e disave do tua stërpikë gojën sikur të ishte i frenua.

Transmetohet nga Ebu Hurejre r.a. dhe Ebu Seidi r.a. se, Resulullahu s.a.v.s. ka thënë shtatë (lloje) të personave Allahu do ti vendosë nën hijen e Tij atë ditë kur nuk do të ketë tjetër përveq hijes së Tij e ata janë:

- Imami i drejtë
- I riu i cili është rritur në ibadet dhe rrespekt ndaj Allahut xh. sh.
- Njeriu, zemra e të cilit është e lidhur për xhaminë
- Dy shokë të cilët duhen vetëm në emrin e Allahut gjithmonë

- Një njeri të cilin e ka ftuar një grua autoritative e bukur, kurse ai e ka refuzuar duke i thënë se i frikësohet Allahut
- Njeriu i cili jep sadaka fshehurazi, ashtu që dora e majtë nuk e di çka jep e djathta dhe
- Njeriu çë në vetmi e përmend Allahun dhe i mbushen sytë me lot.’’

*BUHARIU DHE MUSLIMI*

*PYETJE:*

1. *Çka d.m.th. Hashr?*
2. *Trego argumentin Kur’anor për Hashrin?*
3. *Trego argumentin e hadithit për Hashrin?*

# HAVDI

Ndryshe Havdi është bahqe e të Dërguarit tonë Muhamedit a.s.në të cilën mblidhet uji. Kjo bahqe ka liqenin, uji i të cilit është më i bardhë se qumshti, shija e tij është më i ëmbël se mjalti, era e tij është më e mirë se era e miskut. Në te janë gotat, enët dhe pjatat të cilat e kanë shkëlqimin si shkëlqimi i yjeve dhe kush pi ujë prej atij uji nuk ndien pastaj etje kurrë.

I pari që do të pijë nga ky burim do të jet Muhamedi a.s. e pastaj ummeti i tij.

Për burimin (HAVDIN) na ka tregue Muhamedi a.s. në hadithë; ,,Gjatësia e burimit tim është sa një muaj ecje në këmbë, i gjërë është aq sa është i gjatë, ujin e ka më të bardhë se qumshti, erën e ka më të mirë se era e miskut, ndërsa enët e tij jan sikurse yjet në qiell, kush pi prej tij më kurrë nuk do të ndjejë etje.’’

*BUHARIU DHE MUSLIMI*

*Pyetje :*

1. *Çka është HAVDI?*
2. *Trego për cilësit e lumit të bashqes së Muhamedit a.s.?*
3. *Kush do të pij ujë i pari nga burimi I Muhamedit a.s.?*

# SIRATI

,,Sirat'' quhet ura e gjatë dhe shumë e ngushtë mbi xhehennemin.

Mbi këtë urë patjetër duhet të kalojnë të gjithë njerëzit në përgjithësi. Kalimi mbi të është tepër i vështirë.

Thotë Zoti i Madhëruar në Kur'an:

,,Dhe nuk ka asnjë prej jush e që të mos arrijë në të.''

Mirëpo, edhe pse të gjithë njerëzit duhet patjetër ta kalojnë urën e siratit prap se prap disa e kalojnë me shpejtësi të madhe ndërsa disa shum ngadal, pra varësisht prej veprave të tyre.

I pari e kalon me shpejtësi të vetëtimës

Tjetri me shpejtësi të erës

Një tjetër me shpejtësi të kafshëve më të shpejta

Disa me shpejtësi të vrapimit të njeriut

Të tjerët me shpejtësi të ecjes së rëndomtë

Dhe i fundit do ta kalojë duke u zhagitur në bark dhe ky i fundit thotë: O Zoti im pse unë ta kaloj kështu. Zoti i Madhëruar i përgjigjet; veprat e tua jo të mira kanë bërë që ta kalosh kështu.

Disa dietarë kanë thënë se nuk mund të kalohet në urën e Siratit pa u pyetur për shtatë çështje:

Çështja e parë për besimin në Allahun, nëse përgjigjet pozitivisht ,,Eshhedu en la i Ilahe il-lallah'', ai e kalon.

Çështja e dytë për namazin, nëse është falur, e kalon.

Çështja e tretë për agjërimin, nëse ka agjëruar, e kalon.

Çështja e katërtë për zekatin, nëse e ka dhënë, e kalon.

Çështja e pestë për haxhin dhe umren, nëse e ka kryer, e kalon.

Çështja e gjashtë për gusullin dhe abdestin, nëse ka qenë i pastërt dhe me abdest, e kalon.

Çështja e shtatë për padrejtësit ndaj njerëzve.

# QKA NDIHMON ME KALUE SIRATIN

Për me kalue Siratin në ditën e Kijametit ndihmon:

- Dhënia e sadekasë
- Ndihma  familjes së dëshmorit
- Që xhamia të jetë shtëpi

Muhamedi a.s. në një hadith ka thënë:

,, Kush jep sadeka në vend të merituem në këtë bëtë, e kalon siratin. Kush i ndihmon familjes së dëshmorve Allahu do ti ndihmojë me kalue siratin.

Po ashtu Muhamedi a.s. ka thënë:

,,Kush e bënë xhaminë shtëpi të veten, Allahu do ta mëshirojë dhe do t'i ndihmojë me kalue siratin.''

*Pyetje:*

1. *Çka quajmë sirat?*
2. *Si e kalojnë njerëzit siratin?*
3. *Për cilat çështje pyetet njeriu para se me kalua siratin?*
4. *Çka ndihmon me kalaua siratin?*

## MIZANI

Prej çështjeve të cilat kanë të bëjnë me besimin e ditës së fundit është edhe ,,Mizani'', përndryshe ,,peshoja'' apo vaga, kandari i të gjitha veprave tona. Për këtë thotë Zoti i Madhëruar:

,,Peshimi i veprave atë ditë do të jetë i drejtë, atij që i rëndohet terezia me vepra të mira do të jetë i lumtur, kurse atij që i lehtësohet terezia me vepra të mira, ai do të humb veten, për shkak se i ka mohuar veprat tona.'' *(El-Earaf; 8-9)*

Po ashtu edhe në një ajet tjetër thotë Zoti i Madhëruar:

,,Mizani'' - peshoja në ditën e Kijametit vendoset për me i matë veprat e mira dhe veprat e këqija e askujt nuk i bëhet e padrejtë për asgjë, edhe nëse është (vepra) sa peshoja e një kokrre të melit. Ne do ta sjellim atë. E mjafton që ne jemi llogaritës''. *(Suretul Enbija 47).*

Çështjen e peshojës e tregon Zoti i Madhëruar edhe në një ajet tjetër.

,,E kujt i peshojnë më rëndë peshojat (veprat e mira), ata janë të shpëtuarit.

,,Ndërsa, atyre që u peshojnë lehtë, peshojat (veprat e mira) ata janë që humbën vetveten dhe janë në xhehennem përgjithmonë. Zjarri do t'ua djegë atyre fytyrat dhe do të duken shumë të shëmtuar brenda tij''.

*( Mueminune 102, 103, 104)*

Prej veprave që do të peshojnë rëndë në Mizan janë fjalët: SUBHANELLAH, VE BI HAMDIHI SUBHANELLAHIL ADHIME

Muhamedi a.s. na ka mësuar për këtë në hadith:

,,Dy fjalë janë të lehta në gjuhë, ndërsa jan shumë të rënda në Mizan (peshojë) e i pëlqen shumë Allahut. Ato janë: SUBHANELL-LLAHI VE BI HAMDIHI SUBHANELLAHIL ADHIME.

(*BUHARIU DHE MUSLIMI)*

*Pyetje:*

1. *Çka është mizani?*
2. *Trego argumentin Kur'anor për mizanin?*
3. *Pse vendoset mizani në ditën e Kijametit?*

## SHEFAATI

Zoti i Lartëmadhëruar në Kur'an thotë:

,, …është e sigurt se Zoti yt (ty o Muhamed) do të ngrisë në një vend të lavdishëm dhe pozitë të lartë''

*El Isra 79*

Pozita e lartë apo ,,Mekami Mahmud'' i cili përmendet në Kur'an për Muhamedin a.s. është shefati apo ndërmjetësimi i tij për ummetin e tij për ti nxjerrë prej xhehennemit.

Muhamedi a.s. ka thënë:

,,Në ditën e gjykimit njerëzit do të përzihen njëri tek tjetri dhe do të arrijnë te Ademi e do të thonë: Ndërmjetëso për pasardhësit tu, e ai do të thotë: Nuk jam në gjendje të bëj një gjë të tillë, por shkoni te Ibrahimi, sepse ai është miku i Allahut. Ata shkojnë te Ibrahimi por edhe ky ju thotë; ,,Nuk jam në gjendje të bëj një gjë të tillë, por shkoni te Musai, por edhe ky do t'u thotë: ,,Nuk jam në gjendje të bëj një gjë të tillë, por shkoni te Isai, sepse ai është Ruhul Kudusi dhe fjala e Allahut. Ata do të shkojnë te Isai por edhe ky do t'u thotë, nuk jam në gjendje të bëj një gjë të tillë por shkoni te Muhamedi.''E kur do të vijnë do t'ju them: Unë e bëj një gjë të tillë. Pastaj do të shkoj të kërkoj leje nga Zoti im, e ai të më lejojë. Unë do të qëndroj para Tij duke e Madhëruar me lavdërime, të cilat nuk do të mund ti bëja përveq se me inspirimin e Allahut që më pas të bie në sexhde para Tij e Ai do të më thotë: O Muhamed, ngreje kokën lartë, fol të dëgjoj, kërko se do të jap çka kërkon, ndërmjetëso se do të pranohet ndërmjetësimi. Pastaj unë do ta ngrej kokën dhe do të lutem:

,, O Zot, Ummeti im, Ummeti im.

Ai do të thotë: Shko, atë që në zemrën e tij ka iman sa një kokërr gruri apo meli, nxirre nga xhehenemi. Unë do të shkoj dhe do ta bëj atë.

Pastaj, përsëri do të kthehem te Zoti im dhe do ta falenderoj me falenderimet e tilla, dhe do të bie para Tij në sexhde. Ai do të më thotë: O Muhamed, ngreje kokën lartë, fol të ndëgjoj, kërko se do të jap çka kërkon. Unë prap do të lutem: O Zot, Umeti im, Umeti im.

Do të më thot; Shko, ai që në zemrën e tij ka iman sa pesha e kokrrës nxirre nga aty, e unë shkoj dhe e bëj atë. Pastaj përsëri kthehem

te Zoti im dhe e falenderoj me falenderimet e tilla dhe bie para Tij në sexhde.

Ai do të më thotë: O Muhamed, ngreje kokën lartë, fol të ndëgjoj, kërko se do të jap çka kërkon, ndërmjetëso se do të pranohet ndërmjetësimi. Unë do të lutem: O Zot, Ummeti im, Ummeti im.

Allahu do të më thot: Shko, ai që në zemrën e tij ka iman edhe më pak, e më pak se pesha e kokrrës nxirre nga xhehennemi, e unë shkoj e bëj atë’’.

*Pyetje:*

1. *Çka është „pozita e lartë’’ e cekur në Kur’an për Muhamedin a.s.?*
2. *Trego hadithin i cili sqaron për shefatin e Muhamedit a.s. në ditën e Kijametit?*

## SHPËRNDARJA E LIBRAVE

Në ditën e fundit përpos veprimeve tjera do të shpërndahen edhe librat e regjistrimit të veprave, përndryshe ,,ditari i jetës’’. Pa marrë parasysh a ka ditur të lexojë apo jo, atë ditë secili njeri do ta marrë atë libër dhe menjëherë do ta kuptojë dhe do të kthehet me të shpejt te familja e tij i gëzuar ose i pikëlluar.

Disa njerëzve u jepet libri në dorën e djathtë.

Thotë Zoti i Madhëruar në Kur’an:

,,Atij të cilit i jipet libri i tij në dorën e djathtë, ai do të jap llogari me lehtësi dhe do të kthehet në familjen e tij i gëzuar’’

Disave u jepet libri në dorën e majtë.

Thotë Zoti i Madhëruar në Kur’an:

,,Atij të cilit i jipet libri në dorën e majtë thotë: O i mjeri unë, më mirë mos ta kisha marrë këtë libër. Se nuk di se çfarë llogarie duhet me dhënë. Ah i mjeri unë sikur mos të ishte shkruar fare, se sot nuk bën punë pasuria, jam i pa aftë dhe nuk bën punë as pozita as udhëheqësia. (e Zoti iMadhëruar) thotë: Merreni atë, vënja prangat. Pastaj shtinie në xhehennem. *(El Hakka 25-31)*

Disave u jepet libri pas shpine.

Për këtë Zoti i Madhëruar thotë:

Atij të cilit i ipet libri pas shpine ai do t`i ndjell vetes shkatërrim dhe do të hudhet në zjarr përcëllues. *(El Inshikak 10-12)*

,, Në një ajet tjetër Zoti i Madhëruar thotë:

“Secilit njeri ia kemi ngjeshur fluturakën (shënimin e veprave në qafën e tij, e në ditën e gjykimit, Ne do t’ia prezentojmë atij libër të hapur, (e do t`i thuhet). ,, lexo librin tënd mjafton të jesh sot vet llogaritës i vetvetes ’’. *( Isra13,14)*

*PYETJE:*

1. *Çka iu shpërndahet njerëzve në ditën e Kijametit?*
2. *Si iu jepen njerëzve librat në ditën e Kijametit?*

# LLOGARIA (HISABI)

Njerëzit në ditën e kijametit përpos veprimtarive tjera ata do të i nënshtrohen edhe llogarisë së veprave të tyre. Të gjithë një nga një do të japin llogari dhe do të gjykohen.

Gjykimi i disave do të jetë i lehtë, ndërsa gjykimi i të tjerëve do të jet shumë, shumë i vështirë.

Secili veç e veç do të pyetet për çdo vepër të madhe dhe për çdo vepër të vogël. Nëse e flet të vërtetën është mirë për të. Nëse tenton me rrejtë apo me fsheh diçka atëherë gjymtyrët e trupit të tij do të flasin dhe do të dëshmojnë kundër tij.

Thotë Zoti i Madhëruar në Kur'an:

,,Në ditën kur do ti mbyllim gojët e tyre dhe do të flasin kundër tyre duart e tyre, dhe do të dëshmojnë këmbët e tyre për atë çka kan vepruar.

*( Suretu Jasinë, 65)*

Sikurse e ka bërë të mundur Zoti i Madhëruar me folë krijesat e tij ai e bënë të mundur me folë edhe gjymtyrët, apo pjesët e trupit sikurse thot Zoti i Madhëruar:"

,,Allahu i bën të flasin (gjymtyrët) sikurse e ka bërë me u kuptu çdo gjë.''  *(Suretu Fusilet, 24)*

Në momentin e llogarisë apo hisabit njeriu do ta sheh dhe do ta vërtetoj vetë çdo vepër të cilën e ka bërë. Atë ditë njerëzit shfaqen të ndarë në grupe që të shpërblehen për veprat e tyre. E kush punoi ndonjë të mirë, që peshon sa grimca, atë do ta gjejë. Dhe kush punoi ndonjë të keqe, që peshon sa grimca, atë do ta gjejë. *( Zelzele 6, 7, 8)*

*Pyetje:*

1. *çka d.m.th. hisab?*
2. *Si do të jet llogaria në ditën e gjykimit?*
3. *Kush do të dëshmojë në ditën e gjykimit?*

## KANTARETU NË MES
## XHENNETIT DHE XHEHENEMIT

Pasi që besimtarët ta kalojnë siratin të qetë dhe të lumtur sepse e kanë kaluar xhehennemin ata vendosen në një bashqe në mes të xhenetit dhe xhehenemit për me u pastrue plotësisht për padrejtësitë dhe urrejtjet të cilat i kanë pas mes vehte.

Në një hadith të cilin e transmeton Buhariu ,,Besimtarët do ta kalojnë rrezikun nga zjarri, pastaj do të jenë të ndalur në bashqen ndërmjet xhenetit dhe xhehenemit ku do ti pastrojnë mes veti të gjitha padrejtësitë që i kanë bërë njëri tjetrit në dunjallëk, e kur të jenë tërësisht të pastruar dhe të gatshëm, do t'u lejohet të hyjnë në xhennet. Pasha Allahun! ,,çdonjëri prej tyre do ta njoh vendin e vet në xhenet më mirë se sa e ka njohur shtëpin e vet në këtë botë.''

*( ,,Sahil Buhari'')*

*Pyetje*

*1. Çka ndodh me besimtarët pasi ta kalojnë urën e xhehennemit?*

*2. Si quhet bahqja në mes të xhennetit dhe xhehennemit?*

## XHEHENNEMI

Xhehennemi është vend i përgatitur për pabesimtarët dhe ata të cilët i kundërshtojnë urdhërat e Allahut. Për këtë arsye Zoti i Lartëmadhëruar na thotë:

O ju të cilët keni besuar, ruani veten dhe familjen tuaj prej zjarrit (xhehennemit), lëndë e të cilit jan njerëzit dhe gurët, i pregatitur për pabesimtarët" ( *Suretul Bekare).*

Zoti i Lartëmadhëruar ka caktuar edhe kujdestarë dhe mbikëqyrës të cilët janë të rreptë dhe të ashpër.

,,Atë (xhehennemin) e kqyrin disa melaike të rrepta e të ashpra të cilat nuk e kundërshtojnë Allahun për asgjë që ai i urdhëron dhe punojnë atë që urdhërohen. *(Suretu Tahrimë 6)*

Në një ajet tjetër Zoti i Madhëruar thotë:

,,Mbikëqyrës mbi të (xhehennem) janë nëntëmbëdhjetë''

*( Suretul Mudethir 26-30)*

Këta mbikëqyrës quhen ,,Hazenetu xhehennem'' ose me fjalë tjera rojet e xhehennemit. Përndryshe emri i melaqes së xhehenemit është edhe ,,MALIK'' që e ka domethanjen e të fortit, të fuqishmit por i ka edhe ndihmësit tjerë.

Thotë Zoti i Madhëruar:

,,Mbi të (xhehenem) janë melaqet e ashpëra dhe të forta''

Melaqet e xhehennemit quhen edhe Zebanije.

Thotë Zoti i Madhëruar:

,,Do ti thirrim Zebanijet'' (për të ndëshkuar banorë të xhehennemit)''

*Pyetje:*

1. *çka është xhehenemi?*
2. *Si quhen mbikëqyrësit e shehenemit?*
3. *Si e ka emrin Melqja e xhehenemit dhe pse quhet ashtu?*
4. *A ka ndihmës Melaqja e xhehenemit?*

## GJËRËSIA E XHEHENNEMIT

Nuk ka dyshim se xhehenemi është edhe shumë i gjerë edhe shumë i thellë, dhe numri i tyre që do të hynë në të do të jetë shumë i madh sa që Zoti i Madhëruar do t'i thotë xhehennemit siq na trgon në Suretul Kaf:

,,Përkujto ditën, kur Ne i themi xhehennemit:

,,A u mbush plotësishtë?!'' E ai thotë: ,,A ka më! *(Kaf: 30)*

E lusim Allahun që të na mbrojë nga xhehennemi dhe mos të afrohemi kurrë edhe pse është i gjatë e i thellë edhe pse numri i atyre që do të hynë në të është shumë i madh.

*Pyetje:*

1. *A është xhehennemi i gjerë dhe i thellë?*
2. *Tregojeni çka thot xhehennemi kur të pyetet: A u mbushe?!*

# SHKALLËT E XHEHENNEMIT

Xhehennemi është i shkallëzuar dhe i thellë që d.m.th. sa më e thellë shkalla, dënimi është më i madh dhe nxehtësia më e madhe për të u denue mosbesimtarët dhe munafikët në bazë të veprave të këqija dhe veprave më të këqija të tyre. Këtë e vërteton Zoti i Madhëruar në Kur'an ku thotë:

,,Vërtetë, munafikët janë në shkallën më të ulët të xhehennemit''.

*( Suretu Nisa 145)*

Kjo na argumenton se në xhehennem munafikët do të digjen në shkallën më të ulët të Xhehennemit që d.m.th. se në xhehenem banorët e tij do të hidhen në shkallë më të ulëta varsisht prej mëkateve të tyre.

*Pyetje:*

1. *Trego për shkallët e xhehennemit?*
2. *Ku do të jen munafikët në xhehennem?*

# DYERT E XHEHENNEMIT

Xhehenemi ka dyert ku para atyre dyerve janë edhe rojet. Na tregon Zoti i Madhëruar ngjarjen kur pabesimtarët do të përcillen në grupe në xhehennem, e kur të arrijnë deri te dyert e xhehennemit rojet do t'i pyesin pabesimtarët se pse nuk i kanë dëgjue pejgamberët.

,,E ata që nuk besuan përcillen në grupe te xhehennemi, e kur të arrijnë tek ai dyert e tij hapen dhe rojet e tij u thonë atyre: ,,A nuk ju patën ardhur juve të dërguar nga mesi i juaj t'ju lexojnë shpalljet e Zotit tuaj, t'ju tërheqin vërejtjen për takimin tuaj të kësaj Dite?'' Ata thonë: ,,Po'' prandaj dënimi do të jet realitet dhe domosdoshmëri për pabesimtarët''. *(Suretu Zume: 71)*

Shtyllat e dyerve të xhehennemit janë shumë të mëdha, shumë të gjata dhe shumë të forta. Për këtë Zoti i Madhëruar thotë:

,,E di ti se ç'është Hutame (xhehennem). Është zjarri i All-llahut i ndezur fort, që depërton deri në zemra. Ai i mbyll ata, ua zë frymën, në shtylla të gjata.'' ( *Suretul Humeze)*

Roja e dyerve të xhehenemit quhet MALIK

Pyetje:

1. *Trego ajetin si përcillen pabesimtarët në xhehennem?*
2. *Si janë shtyllat e xhehnenemit?*
3. *Si quhet roja e dyerve të xhehennemit*?

## LËNDA DJEGËSE E XHEHENNEMIT

Lëndë djegëse e xhehennemit përpos gurëve janë edhe njerëzit pabesimtarë. Për këtë arsye edhe Zoti i Lartëmadhëruar në Kur'an na ka thënë që të ruhemi e të mos bëhemi lëndë djegëse xhehennemit, por në të njejtën kohë t'i ruajmë edhe familjet tona që të mos bëhen lëndë djegëse dhe të digjen në xhehennem.

Pra ,Zoti i Madhëruar në Kur'an thotë:

,,O ju që keni besuar, ruanie veten dhe familjen tuaj nga një zjarr, lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët.'' *(Et-Tahrim, 6)*

Në një ajet tjetër në Kur'an thotë Zoti i Madhëruar:

,,Ruajuni zjarrit, lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. Ai është përgatitur për pabesimtarët'' ( *El Bekare: 24)*

*Pyetje:*

1. *Trego për lëndët djegëse të xhehennemit?*
2. *Trego ajetin për ruajtjen e vetes dhe familjes nga xhehennemi?*

# USHQIMI I BANORËVE TË XHEHENNEMIT

Banorët e xhehennemit ushqehen, mirëpo ushqimi i tyre është shumë i rëndë dhe nuk ua shuan urine, por përkundrazi e shton atë nuk e qetëson trupin por përkundrazi e shqetëson atë. Ai ushqim nuk është ushqim tjetër përpos ushqim dënimi dhe sprovimi. Prej ushqimeve të xhehennemit është pema ,,Zekum’’. Për këtë thotë Zoti i Madhëruar:

“Është e vërtet se pema e Zekumit, do të jetë ushqimi i mëkateve. Vlon si katrani në barqet e tyre ashtu si vlon uji valë. *(Suretu Duhan: 43-47)*

Ushqimi tjetër është ushqimi i quajtur ,,DARIË’’ ky lloj ushqimi ndryshe mund të quhet ushqim i barishteve përplot me therra. Për këtë lloj ushqimi thotë Zoti i Madhëruar:

,,Ata (xhehennemlitë) nuk kanë ushqim tjetër po një barishte me therra helmuese i quajtur Darië, që as nuk jep fuqi, as nuk largon uri’’

*( Suretul Gashije: 6-7)*

Këto dy lloje të ushqimeve nuk mund të përtypen nga prishja dhe keqësija e saj. Për këtë thotë Zoti i Madhëruar:

,,Te Ne (në Ditën e Kijametit) kemi përgatitur pranga dhe zjarr. Edhe ushqim që nuk gëlltitet, përtypet edhe dënim të dhembëshëm’’

*(Suretul Muzemil: 12)*

Përpos pemës së Zekumit dhe barishteve me therra të quajtur Darië në xhehennem ka edhe ushqim tjetër i quajtur Gislinë dhe Gasak këtë e përmend Zoti i Madhëruar në Kur’an:

,,Sot (në Ditën e Kijametit) nuk ka shok askend këtu. Dhe nuk ka ushqim tjetër përveqse Gislinit (lloj qorbe prej qelbit dhe ndyrësirave). Nuk e ka atë kush pos mëkatarëv.” (*Suretul Haka: 35-37)*

*Pyetje:*

1. *A e shuan urinë ushqimi i xhehenemit?*
2. *Trego disa prej llojeve të ushqimit të xhehenemit?*

# PIJA E BANORËVE TË XHEHENNEMIT

Përpos ushqimit xhehennemlitë do të kenë pije, por pijet e xhehennemit kanë cilësi të këqija, erë të keqe, shije të idhët, i nxehtë sikur vala kur vlon dhe i zi si katrani, i cili djeg e përvlon. Për këtë thotë Zoti i Madhëruar:

,,Atyre (xhehennemlive) u jepet të pijnë ujë valë, i cili ua këput zorrët.'' *(Muhamed: 15)*

…e nëse ata (xhehennemlitë) kërkojnë ndihmë, ndihmohen me ujë si katrani që i djeg fytyrat. Sa e keqe është ajo pije. *(Kehf:2,,)*

"Në të cilin (zjarr), jepet ujë të ndyrë. Përpiqet ai ta përbijë, por nuk mund ta gëlltisë atë''. *(Ibrahim: 16)*

Llojet e pijeve të banorëve të xhehennemit janë:

1. Hamimë
3. Gasak
4. Sadid
5. Muhl

1. Hamim-quhet uji, i cili ka arrit kulminacionin e vlimit. Për këtë lloj uji thotë Zoti i Madhëruar:

,,Ata (xhehennemlitë) do të sillen vërdallë ndërmjet atij (zjarrit) dhe ujit të vluar deri në kulminacion.'' *(Rrahman:44)*

2. Muhl-quhet uji si katran që djeg fytyrat. Për këtë lloj uji thotë Zoti i Madhëruar:

,,E nëse ata (xhehennemlitë) kërkojnë ndihmë, ndihmohen me ujë si katrani (Muhl) që i pjek fytyrat. Sa e shëmtuar është ajo pije.'' *(Kehf:29)*

3. Gasak dhe Gislinë-quhen qelbi dhe ndyrësirat që rrjedhin nga lëkurat e banorëve të xhehennemit.

,,Le të shijojnë ata (pabesimtarët) ky është ujë i valë (hamimë) dhe pije të ndyra (gasak) shpërlarje." ( *Sad: 5)*

4.Sadid-quhet uji i ndyrë prej ndyrësisë së xhehenemit. ,,Për këtë lloj uji thotë Zoti i Madhëruar: ,,Në të cilin (zjarr) i jepet ujë të ndyrë (sadid)"

*Pyetje:*

1. *Trego për cilësit e pijeve të xhehnenemit?*
2. *Trego për llojet e pijeve të xhehennemit?*

## RROBAT E BANORËVE TË XHEHENNEMIT

Xhehenemlitë do të kenë edhe rroba, mirëpo rrobat e tyre nuk do të jenë të rëndomta, por do të jenë prej gacave të zjarrit dhe prej katranit. Për këtë na ka tregue Zoti i Madhëruar në Kur'an:

,,E atyre që nuk besuan u qepen rroba rroba prej zjarri'' *(Haxh: 19)*

,,Kriminelët (pabesimtarët) i sheh ti atë ditë (të Kijametit) të lidhur me pranga. Petkat e tyre janë nga katrani." *(Ibrahim: 49-50)*

Rrobat e xhehenemit nuk janë për të mbrojtë prej së ftohtit apo prej së nxehtit por për me i shkri likurat dhe barqet e atyre që janë në xhehennem.

Thotë Zoti i Lartë Madhëruar:

,,…e atyre që nuk besuan, u qepen rroba prej zjarri e u hidhet ujë i valë mbi kokat e tyre. Që me atë u shkrihet krejt ç'ka në barqet dhe lëkurat e tyre.'' *( El-Haxh 19,20)*

*Pyetje:*

1. *Si do të janë rrobat e xhehenemit?*
2. *A mbrojnë rrobat e xhehenemit prej së ftohtit apo prej së nxehtit?*

# PJEKJA E LËKURAVE NË XHEHNENEM

Prej zjarrit të xhehennemit digjet lëkura e banorëve të tij, dhe pabesimtari ndien dhimbje të fortë, pastaj i del lëkurë e re, por prap i digjet dhe ndien dhembje më të fortë, pastaj i del prapë lëkurë e re dhe përsëri i digjet për të përjetue dënim mbi dënim, dhembje mbi dhembje.

Thotë Zoti i Lartë Madhëruar:

,,Ata që nuk besuan në ajetet tona, do ti fusim në zjarr, sa herë që u digjen lëkurat atyre ua ndërrojmë me lëkura të tjera që ta shijojnë dënimin.” ( *En-Nisa: 56)*

## DJEGJA DHE NXIRJA E FYTYRAVE

Fytyra është pjesa më e ndershme e njeriut për këtë arsye edhe balli dhe fytyra në sexhde është ibadeti më i çmueshëm, sepse njeriu pjesën më të ndershme të tij e vendos në pjesën më të ultë, pra në tokë për të iu përulur Krijuesit të tij, më të Lartit dhe më të Madhit. Mirëpo, pabesimtarët të cilët nuk i nënshtrohen Krijuesit do t'iu digjen fytyrat dhe do të nxihen.

Thotë Zoti i Lartëmadhëruar në Kur'an:

,,…zjarri do t'ua djeg atyre fytyrat dhe do të duken shumë të shumtuar brenda tij." *(El Muëminunë: 104'*

Sa për nxierjen e fytyrave thotë Zoti i Lartëmadhëruar:

,,Një ditë kur disa fytyra zbardhen e disa të nxihen, atyre që u janë nxirë ato (fytyra) do t'u thuhet: A mohuat pas besimit tuaj, pra shijoni dënimin për atë që nuk besonit.'' ( *Ali Imran: 106)*

Pastaj pabesimtarët do të tërhiqen zvarrë në xhehennem.

Thotë Zoti i Lartëmadhëruar:

,,Vërtetë kriminelët janë në humbje dhe në zjarr të madh. Ditën e (Kijametit) kur mr fytyrat e tyre do të tërhiqen zvarrë në zjarr (u thuhet): ,,Vuanie dënimin (e fortë të zjarrit të xhehenemit) në Sekar."

*Pyetje:*

1. *Trego për pjekjen e lëkurave të banorëve të xhehennemit?*
2. *Trego për djegjen dhe nxirjen e fytyrave të banorëve të xhehennemit?*
3. *Si do të tërhiqen në zjarr banorët e xhehennemit?*

## EMRAT E XHENNETIT

Emrat e xhenetit janë:

1. **XHENNET-**që d.m.th. bahqe, vend i mbushur me të gjitha të mirat, begatitë dhe çdo lloj kënaqësie e qetësimi.
2. **DARUS-SELAM** që d.m.th. shtëpi e paqes, qetësisë, sigurisë dhe rehatisë.
3. **DARUL HULD** që d.m.th. shtëpi e përjetëshme.
4. **DARUL MEKAM** që d.m.th. shtëpi stabile dhe e qëndrueshme.
5. **DARUL HAJEVAN** që d.m.th. vendqëndrim i jetës së vërtetë dhe kënaqësive të vërteta.
6. **XHENNETUL MEËVA** që d.m.th. vend bahqe e mbrojtur dhe e siguruar.
7. **XHENNATU ADN** emër i posaqëm i xhenetit.
8. **XHENNATU NEIME** që d.m.th. bahqe me begati të shumta.
9. **FIRDEVS** emër i posaqëm i xhennetit.
10. **MEKAMUL EMINE** që d.m.th. vend i sigurtë.
11. **MEK'ADU SIDKIN** që d.m.th. vend, pozitë e vërtetë.
12. **KIDEME SIDKIN** që d.m.th. vend pozitë e lartë.

## DYERT E XHENNETIT

Xhenneti i ka tetë dyer. Dyert e xhenetit i kanë edhe emrat e tyre. Një der e xhenetit quhet dera e Rrejanit-d.m.th. dera e agjërimit. Dera tjetër quhet dera e namazit, tjetra derë quhet dera e sadakasë dhe dera tjetër quhet dera e luftëtarëve në rrugë të Allahut. Pra nga emri i dyerve kuptojmë se në ato xhenete do të hyjnë nëpër derë të agjërimit ata të cilët kan agjëruar, nëpër derë të namazit ata të cilët janë falur pandërprerë, nëpër derë të sadakasë ata të cilët kan dhënë sadaka, nëpër derë të Xhihadit hyjnë ata të cilët kan luftuar në rrugë të Allahut. Ndërsa ata të cilët i kanë krye të gjitha kto detyra do të hyjnë nëpër të cilën derë dëshirojnë.

Muhamedi a.s.ka thënë:

,,Xheneti ka tetë dyer, një derë nga dyert e tij quhet *ERR-RREJAN*, askush nuk hyn për atë derë përveq agjëruesve dhe kur ata hyjnë, ajo mbyllet dhe nuk hyn askush më nga ajo.’’ *(BUHARIU DHE MUSLIMI)*

Kur të hyjnë besimtarët në dyert e xhennetit përshëndeten me selam prej melekëve.

Thotë Zoti i Madhëruar në Kur’an:

,,Derisa kur të vijnë aty (në xhenet), u happen dyert e tij dhe u thonë rojet e tij (melekët) selamun alejkum. Paqja e All-llahut qoftë me ju, ishit të pastër andaj hyni në të, aty qëndroni përgjithmonë.’’ *( Ez-Zummer: 73)*

Roja e dyerve të xhennetit quhet RIDVAN.

*Pyetje:*

1. *Sa dyer i ka xheneti?*
2. *Cilat janë  dyert e xhenetit?*
3. *Si do të përshëndeten besimtarët kur do të hynë në xhennet, trego ajetin Kur’anor?*
4. *Si quhet roja e dyerve të xhennetit?*
5. *Përmendi emrat e xhennetit?*

## LUMENJT E XHENNETIT

Prej begative të shumta në xhennet është se aty pandërpre, rreth pallateve, rreth bahqeve, rreth pemëve, rrjedhin lumenj të ndryshëm, me shije të mirë të ëmbël si mjalti, me erë të mirë si aroma e miskut, me ngjyrën e bardhë të qumshtit.

Zoti i Madhëruar në Kur'an thotë:

,,Përgëzoi ata që besuan dhe punuan vepra të mira, se për ta ka xhennete, në të cilët rrjedhin lumenj…'' *(Bekare: 15)*

Në një ajet tjetër Zoti i Madhëruar thotë:

,,Shembulli i xhennetit, i cili u është premtuar të devotëshmëve në të cilin ka lumenj me ujë të mirë për pije

- lumenj nga qumshti me shuje të pa prishur kurrë
- lumenj nga vera e shujshme për njerëz
- lumenj nga mjalti i kulluar dhe i pastërt..'' *(Muhamed: 15)*

Prej lumenjëve të xhennetit është edhe lumi Kevther dheu i të cilit është prej misku, uji i të cilit është më i bardhë se qumshti, shija e të cilit është më i ëmbël se mjalti. Për këtë Zoti i Madhëruar i ka thënë Muhamedit a.s. ,,INA EATAJNAKEL KEVTHER''që në gjuhën shqipe d.m.th: Ty o Muhamed Ne ta kemi dhënë Kevtherin (lumin). Ne duhet që ta duam Allahun dhe Muhamedin a.s., ta pasojmë rrugën e Muhamedit a.s. që Zoti i Mdhëruar të na e mundësoj që të pimë ujë nga lumi i Kevtherit ku pastaj kurr nuk ndihet etje në trup.

*Pyetje:*

1. *Trego për shijën, aromën dhe ngjyrën e lumenjëve të xhenetit?*
2. *Trego llojet e lumenjëve të xhenetit?*
3. *Trego cilësit e lumit Kevther?*

4.*A ndien etje ai i cili pinë ujin e Kevtherit?*

## BURIMET E XHENNETIT

Në xhenet ka edhe burime të shumta. Prej atyre burimeve disa i ka përmend Kur'ani e ato janë:

- Burimi i quajtur Kafur
- Burimi i quajtur Tesnimë
- Burimi i quajtur Selsebilë

KAFURI është burim për Ebrarët (të mirët). Për këtë Zoti i Madhëruar thotë:

,,Ska dyshim se të mirët (ebrarët) do të pinë nga gotat që përzierja brenda saj është nga Kafuri (aromatik). Është aty një burim prej të cilit pijnë robërit e Allahut dhe e bartin atë kudo që dëshirojnë.'' *(Insan: 5,6)*

TESNIMI është burim për të afërmit e Zotit (mukarrebinë).

Për këtë Zoti i Madhëruar në Kur'an thotë:

,,Vërtet të mirët janë në begati. Të mbështetur në kolltukë vështrojnë. Në fytyrat e tyre mund të kuptosh kënaqësinë e përjetimeve. U jepen të pijnë pije me enë të mbyllura. Pije që në fund asaj i vjen era misk. Për shpërblim të tillë le të garojnë ata që lakmojnë të mirën. Dhe përzierja e asaj pije është me tesnim (uji i llojit më të mirë). Burim nga i cili do të pijnë më të afërmit e Zotit.''

*(Mutaffifinë 22,28)*

SELSEBILE- përball ujit të ftoftë që quhet Kafurë është burimi me ujë të ngrohtë i përzier me zenxhebilë që quhet SELSEBILE. Për këtë Zoti i Madhëruar në Kur'an thotë:

,,Dhe u jepen të pijnë aty gota të verës të përzier me zenxhebilë. Burim aty që quhet selsebilë.'' *(Insan: 17)*

*Pyetje*

1. *Cilat janë burimet e xhennetit të cilat i ka përmend Zoti i Madhëruar në Kur'an?*
2. *Cilët do të pijnë ujë nga burimi i quajtur KAFURE?*
3. *Cilët do të pijnë ujë nga burimi i quajtur TESNIMË?*

## PALLATET E XHENNETIT

Në xhennet Zoti i Madhëruar për banorët e xhenetit ka përgatitur:

- Tenda të cilat janë shumë të mëdha
- Dhoma të sigurta
- Shtëpi të bukura dhe
- Ndërtesa shumëkatëshe

TENDAT- Sa i përket tendave ato nuk janë të vogla dhe të rëndomta por janë të veqanta, ato janë prej xhevahirit të tharë, të larta e të gjata, në ato tenda ka hyri të cilat janë vetëm për besimtarët thotë Zoti i Madhëruar: ,,Ato janë hyri që nuk i kalojnë (nuk dalin) tendat.’’*(Rrahman: 72)*

DHOMAT-(GURUFAT). Dhomat e xhennetit kanë aso forme që prej brendije shihet e tërë pjesa e jashtme. Për dhomat e xhennetit Zoti i Madhëruar thotë:

,,Dhe ata janë në dhomat e tyre” (Sebeë 37)

SHTËPI Të BUKURA- Për shtëpi të bukura Zoti i Madhëruar në Kur’an thotë:

,,Dhe aty kanë shtëpi të bukura, në xhennetet e Adnit.*” (Tenbe: 72)*

NDËRTESA SHUMKATËSHE- Për ndërtesat shumkatëshe na ka tregu Zoti i Madhëruar në Kur’an ku thotë:

,,Por, për ata që i’a patën frikën Zotit të tyre kemi pregatitur dhoma mbi të cilat ka dhoma tjera të ndërtuara (shumëkatëshe) nën të cilat rrjedhin lumenj. Ky është premtimi i Allahut dhe Ai nuk e thenë premtim.” (*Zumer: 20)*

Në një hadith Muhamedi a.s. ka thënë:

,,Ai që ndërton një xhami dhe me këtë nuk dëshiron përveq se kënaqësinë e Allahut. Allahu do ti ndërtojë atij një shtëpi të ngjajshme në xhenet.’’

*( BUHARIU DHE MUSLIMI)*

*Pyetje*

1. *Trego për pallatet e xhenetit?*
2. *Çka i ndërton Zoti i Madhëruar atij i cili ndërton xhami?*

# USHQIMI NË XHENNET

Çështja e xhennetit është se aty ka çfarëdo ushqimi që dëshirojnë banorët e xhennetit, çfarëdo që i kënaqet syri dhe çfarëdo që u dëshiron shpirti. Për këtë Zoti i Madhëruar thotë:

,,Në të (xhennet) ka pemë çfarëdo që ata zgjedhin. Edhe mish të shpezëve çfarëdo që ata dëshirojnë.’’*(Vakia: 20-21)*

Në një ajet tjetër Zoti i Madhëruar thotë:

,,Aty ka çfarëdo që të dëshiron shpirti dhe të kënaqet syri.’’ *(Zuhruf: 24)*

Banorët e xhennetit në xhennet hanë në enë të arit dhe të argjent. Thotë Zoti i Madhëruar:

,,Atyre u shërbehet aty (në xhennet) me enë dhe gastare prej arit.” (*Zuhruf: 71)*

Në një ajet tjetër thotë Zoti i Madhëruar:

,,Dhe atyre u bëhet shërbim me enë të argjenta.’’ *(Insan: 15)*

Në këtë botë Zoti i Madhëruar ua ka ndaluar besimtarëve të ushqehen me enë të arit dhe argjentit ndërsa këte do tu kompenzoj në xhennet.

*Pyetje*

1. *Trego për enët me të cilat ushqehen banorët e xhennetit?*
2. *Aju lejohet besimtarëve që në këtë botë të ushqehen me enë të arit dhe të argjentit?*

## PIJA E BANORËVE TË XHENNETIT

Pasi që banorët e xhennetit hyjnë në xhennet Zoti i Madhëruar do t'iu thotë atyre: ,,…pini shijshëm nga se në ditët e kaluara ju e përgatitët këtë.''

*( El-Hakka:24)*

Zoti i Madhëruar i ka përmend në Kur'an lumenjt me ujë të pijshëm, lumenjt me verë, lumenjt me qumshtë dhe lumenjt me mjaltë e pasta. Në ajetet tjera tregon mënyrën, enët dhe gotat e pijeve të xhennetit. Thotë Zoti i Lartë- madhëruar:

,,S'ka dyshim se të devotshmit do të pijnë nga gota që përzierja mbrenda saj është nga kufuri.'' *(El-Insan:5,6)*

,,Dhe u jepet të pijnë aty gota të verës, të përziera me zenxhebilë (bimë aromatike). Burim aty që quhet selsebilë.'' *(El Mutaffifinë:27)*

Banorëve të xhennetit do t'u shërbejnë djelmoshat:

,,Atyre (banorëve) të xhenetit u shërbejnë djelmosha të përhershëm. Me gastare, me ibrikë dhe me gota të mbushura plotë prej burimit (me verë). Prej së cilës pije alkoolike as nuk dhemb koka as nuk dehen.'' (*El Vakia 17,19)*

*Pyetje*

1. *Trego për mënyrën, enët dhe gotat e pijeve të xhennetit?*
2. *Kush ju shërben banorëve të xhennetit?*

## RROBAT NË XHENNET

Banorët e xhennetit veshin rroba shumë të bukura. Rrobat janë të zbuku-ruara prej:

- arit
- argjentit
- xhevahirit dhe
- mëndafshit

Thotë Zoti i Madhëruar për banorët e xhennetit:

,,…aty stolisen ata me rrathë të artë e me xhevahir, e patkat e tyre janë të mëndafshta.’’( *El Haxh:23)*

,,…dhe ata aty (në xhennet) u zbukuruan me rrathë të argjendit’’ (*El Insan:21)*

Rrobat e banorëve të xhennetit janë me ngjyra të lloj-llojshme, janë edhe të holla por edhe të trasha.

Thotë Zoti i Madhëruar:

,,Kanë të veshura petka mëndafshi të hollë e të gjelbër dhe të mëndafshit të trashë: janë të stolisura me bylyzk të argjentë…’’*(El Insa: 21)*

Në këtë botë iu është ndaluar meshkujve musliman me u veshë me rroba të mëndafshit dhe me u stolisë me stoli të arit ndërsa kjo iu kompenzohet muslimanëve në botën tjetër.

*PYETJE:*

1. *Me çka janë të zbukuruara rrobat e xhennetit?*
2. *Trego për ngjyrën dhe cilësinë e rrobave të xhennetit?*
3. *A ju lejohet meshkujve muslimanë që në këtë botë të vishen me rroba të mëndafshit dhe të stolisen me stoli të arit?*

# SHTROJET E BANORËVE TË XHENETIT

Shtrojet e banorëve të xhennetit janë të buta, të larta të përshtatshme për ndeje dhe mbështetje, ato kan pamje të bukura dhe janë prej materialit të kadifes janë të qëndisur me arë dhe kanë forma të përsosura dhe të përkryera që e qetësojnë syrin e xhennetliut. Po ashtu në xhennet ka edhe qilime dhe jastëk të renditur. Thotë Zoti i Lartëmadhëruar:

,,Aty (në xhennet) ka shtretër të lartë. Dhe gastare të vëna pranë. Edhe jastëkë të radhitur për mbështetje. Edhe qilima të shtruar.’’ *(El Gashije: 13-16)*

Në një ajet tjetër thotë Zoti i Lartëmadhëruar:

,,Të mbështetur në kolltukë që i kanë mbulesat e kadifesë, dhe pemët e atyre dy xhenneteve jan krejt afër.’’ *(Err-Rrahman:5,4)*

Janë në shtretër të qendisur me arë’’ *(El Vakia: 16)*

*Pyetje:*

1. *Trego për cilësit e shtrojeve të xhennetit?*
2. *Trego ajetin i cili trgon për jastëkët e xhennetit?*
3. *Trego ajetin i cili tregon për qilimat e xhennetit?*

## PEMËT E XHENNETIT

Pemët dhe frutet e xhenetit janë të shumta, të ndryshme dhe të përhershme.

Prej pemëve të përmendura në Kur’an janë: hurma, rrushi, lotosi dhe shega.

Për hurmat thotë Zoti i Madhëruar:

,,S’ka të dyshimt se të devotshmit kan fitime të mëdha. Kopshte dhe vreshta rrushi.” ( *Nebeë:31-32)*

Po ashtu edhe shega dhe hurma.

,,Aty, në ata dy (xhennete) ka pemë, hurma dhe shegë.” (*Rrahman: 69)*

Sa i përket bananeve lexojmë në Kur’an si vijon:

,,E për sa u përket atyre të djathtëve, çka është gjendja e të djathtëve? Janë nën drunjët e pemëve pa xhemba ku ka banane me fruta palë-palë. Nën hije të gjatë. Pran ujit rrjedhës. Edhe ndër pemë shumë llojesh. (*Vakia 27-32)*

Përveç këtyre që i përmendëm në xhennet ka pemë dhe lule për të cilat veshi i njeriut kurr nuk ka dëgjuar, syri i njeriut kurrë nuk i ka parë dhe mendja e njeriut kurrë nuk ka mund me i paramenduar.

Është karakteristikë e pemëve të gjennetit se ato nuk janë sezonale por japin fryt në çdo kohë. Pemët e xhennetit përpos që japin fryte ato janë shumë të mëdha dhe kanë hije shumë të mirë dhe të thellë për këtë Muhamedi a.s. në një hadith thotë:

,,Në xhenet është një pemë nën hijen e së cilës udhëton kalorësi njëqind vjet dhe nuk e kalon atë.’’ *(BUHARIU DHE MUSLIMI)*

Prej pemëve të dalluara në xhennet janë: TUBA, SIDRETUL MUNTEHA dhe lulja e quajtur REJHAN.

*Pyetje*

1. *Trego për disa pemë të xhennetit të cilat janë përmend në Kur’an?*
2. *Çka është karakteristikë e pemëve të xhennetit?*
3. *Trego për madhësinë e pemëve të xhennetit?*
4. *Përmendi emrat e disa pemëve të dalluara në xhennet?*

## ÇKA ËSHTË MË I MIRË SE XHENNETI

Në xhenet përpos begative të shumënumërta dhe të shumëllojta, përpos begative që as mund të i paramendojë mendja jonë do të jetë edhe një begati e cila është kulminacion i begative e ajo është kënaqësia e Allahut dhe shikimi në Allahun e Lartëmadhëruar

Kështu, banorët e xhennetit pasi të hyjnë në xhennet do të kënaqen me begatitë e xhennetit, do t'u zbardhen fytyrat dhe do t'u ndriqojnë, atëherë Allahu i Lartëmadhëruar do t'u shtojë atyre edhe kënaqësinë më të madhe se begatitë e xhennetit e ajo është shikimi në Allahun e Lartëmadhëruar.

Thotë Zoti i Lartëmadhëruar:

,,Atë ditë disa fytyra janë të ndritura, duke shikuar Zotin e tyre (*El Kijame: 23)*

Po ashtu edhe Muhamedi a.s. na ka trgue se:

,,Kur të hyjnë banorët e xhennetit në xhennet, u thotë Allahu i Lartësuar: A doni tju shtoj edhe diçka? Thonë (banorët e xhenetit): A nuk na shpëtove nga zjarri dhe na fute në xhennet e pastaj edhe na i zbardhe fytyrat."

- Atëher Allahu e heq perden (mes tij dhe xhennetlive) dhe nuk ka për ta asgjë më të dashur se sa shikimi në Allahun e Lartëmadhëruar.

(*MUSLIMI DHE TERMIDHIU )*

Pra xhenetlijtë do të kenë çka dëshirojnë, por edhe më tepër se çka dëshirojnë siq thot Zoti i Lartëmadhëruar: Ata kanë aty çka do që dëshirojnë. Por te Ne ka edhe më tepër. *( Kaf:35)*

*Pyetje*

1. *Çka është kulminacioni i begative të xhennetit?*
2. *Çka ndodh me fytyrat duke shikuar Zotin e Lartëmadhëruar?*
3. *Trego hadithin i cili vërteton shikimin në Zotin e Lartëmadhëruar?*

# QELËSI I XHENETIT

Sikurse çdo derë për qelje e ka çelësin dhe çdo çelës i ka dhëmbët e posaqëm po ashtu edhe xhenneti e ka çelësin e vet. Për këtë arsye kur është pyetur Muhamedi a.s. se cili është çelësi i xhenetit, ai u përgjegj:

,,QELëSI I XHENETIT ËSHTë DËSHMIJA SE NUK KA ZOT TJETËR PËRPOS ALLAHUT''

,,MIFTAHUL XHENETI SHEHADETEN EN LA I LAHE IL-LALLAH.''

# DHURATË

Prindërve për të cilët Zoti më ka urdhëru të lutem:

,, O Zoti im mëshiroij ata dy ashtu siq janë kujdesur, dhe më kanë mëshiruar në vegjëli. Babës i cili me varfërinë në pasuri dhe i pasur në shpirt, që kafshatën e gojës e ka nda që një ditë unë të jem i arsimuar dhe të bëhem edukues në frymën islame. Zoti e mëshiroftë dhe e shpërbleftë me xhennet.

Nënës e cila ka vuajt shumë për mua, e ka prishë rehatinë e thellë të natës që të më qetësoj mua në vegjëli. Ua dhuroj përzemërsisht këtë punë modeste që shpërblimet e këtij libri t'iu bëjnë dobi në varr. Zoti i mëshiroftë.

# PËRMBAJTJA

**Hyje**
**KAPITULLI i PARË**
Berzah – jeta në mes dy botëve
Melaqja e cila i merr shpirtërat
Besimtari në varr
Kijameti
Hashri
Havdi
Sirati
Çka ndihmon me kalue siratin
Mizan
Shefaati
Shpërndarja e librave
Llogaria (Hisabi)
Kantaretu në mes Xhennetit dhe Xhehennemit

**KAPITULLI I DYTË**
Xhehennemi
Gjerësia e Xhehennemit
Shkallët e Xhehennemit
Dyert e Xhehennemit
Lënda djegëse e Xhehennemit
Ushqimi I banorëve të Xhehennemit
Pija e banorëve të Xhehennemit
Rrobat e banorëve të Xhehennemit
Pjekja e lekurave në Xhehennem
Djegja dhe nxirja e fytyrave

**KAPITULLI I TRETË**
Xhenneti – emrat e Xhennetit
Dyert e Xhennetit
Lumenjt e Xhennetit
Burimet e Xhennetit

